# SHPJEGIMI I SURES EL-UÂKI'A

**Shejh Muhamed bin Salih El-Uthejmin**
(Allahu e mëshiroftë)
www.ibnothaimeen.com

**Përktheu: Petrit Perçuku**

Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

## 1. Kur të ndodhë Ngjarja (Kiameti),

Allahu e ka hequr përgjigjen e fjalisë kushtore në këto ajete, në mënyrë që në përcaktimin e saj, mendja të përfytyrojë çdo gjë. Do të thotë: kur të ndodhë Ngjarja (Kiameti), me të vijnë edhe tmerret e mëdha, njerëzit ndahen në grupe, dhe ndodhë ajo për të cilën kanë lajmëruar Allahu e i Dërguari i Tij. Fjala e Allahut: **"Kur të ndodhë Ngjarja"** është e njëjtë me fjalën tjetër të Tij: **"E Vërteta e pashmangshme. Ç'është e Vërteta e pashmangshme?" (El-Hâkka, 1-2).** Pra, fjala është për Ditën e Kiametit.

## 2. ardhjen e saj askush nuk do ta mohojë.

Do të thotë: ardhja e saj nuk është gënjeshtër, por e vërtetë dhe patjetër do të ndodhë.

Besimi në Ditën e Fundit është njëra ndër gjashtë shtyllat e Imanit, të cilat i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ia tregoi Xhibrilit (alejhis-selam) kur e pyeti se "ç'është Imani?" Profeti iu përgjigj: **"Të besosh Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Fundit, dhe kaderin (caktimin e Allahut), të mirin dhe të keqin." (Përcjellë nga Muslimi).** Janë të shpeshta rastet ku Allahu bashkon midis besimit në Të dhe në Ditën e Fundit, ngaqë besimi në Ditën e Fundit e nxitë njeriun të kryejë punë të mira dhe, njëkohësisht, të largohet nga punët e këqija. Kjo ngaqë ai beson se është një ditë e fundit ku njeriu bamirës do të shpërblehet për mirësinë e tij, ndërsa keqbërësi do të ndëshkohet për shkeljet e tij.

## 3. Disa do t'i ulë e disa do t'i lartësojë.

Pra, ajo ditë, disa do t'i ulë e disa do t'i lartësojë. Do të thotë: atëbotë, disa njerëz do të përulen, e disa të tjerë do të lartësohen. Mirëpo, kush është ai që do të lartësohet? Allahu i Madhërishëm thotë: **"Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija." (El-Muxhâdile, 11).** Pra, janë pikërisht poseduesit e dijes dhe të imanit, ata që u takon lartësimi në dynja dhe në ahiret. Ndërsa, të tjerët pos tyre, do të jenë të përulur,

varësisht sa kanë qenë larg besimit dhe dijes. Po ashtu, do të përulen injorantët dhe mëkatarët. Sa e sa njerëz që kanë autoritet në këtë botë e që janë të madhëruar tek njerëzit, në Ditën e Kiametit do të jenë prej robërve më të nënçmuar të Allahut. Të fortët dhe mendjemëdhenjtë do të ringjallen si buburrecë të vegjël, të cilët njerëzit do t'i shkelin me këmbët e tyre. (Përcjellë nga Tirmidhiu). Edhe pse në këtë botë ata kapardiseshin dhe mbaheshin me të madh para robërve të Allahut, mirëpo, në Ditën e Kiametit do të jenë të përulur, të mjerë, meqë Allahu i Madhërishëm i ka poshtëruar.

## 4. Kur Toka të dridhet fuqishëm,

E ke parasysh sesi lëviz uji brenda enës kur ti e dridh atë. Në Ditën e Kiametit, Toka do të dridhet me urdhrin e Allahut të Lartësuar. Ky varg është i njëjtë me fjalët e Allahut: **"Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj (të fundit)".** (Ez-Zelzele, 1) dhe: **"O njerëz, frikësojuni Zotit tuaj, sepse dridhja e Orës (së Kiametit), është vërtet një ngjarje e madhe!" (El-Haxhxh, 1).**

## 5. malet të thërrmohen copë-copë,

Domethënë, ato hallakaten, prishen dhe bëhen si pirgje rëre të lëvizshme. Dhe për këtë arsye tha:

## 6. e të shndërrohen në pluhur të shpërndarë,

Sikur pluhurin që e shohim kur rrezet e Diellit bien brenda ndonjë dhome të errët; nëpërmjet tyre e sheh këtë pluhur si të shpërndarë e të shkapërderdhur. Pra, këto male të forta e të ngurta, shkëmbi i ndonjërës prej të cilave është më i madh se disa male tjera, apo ndodh që vetë mali të jetë një shkëmb i vetëm, në Ditën e Kiametit do të shndërrohen në pluhur të shpërndarë me urdhrin e Allahut Fuqiplotë. Kështu, Toka do të mbetet pa male, pa drunj, pa lugina dhe pa rërë. Ashtu siç thotë Allahu i Madhërishëm: **"Kur të të pyesin ty (o Muhamed) për malet, thuaj: "Ato do t'i bëjë hi e pluhur Zoti im. Ndërsa tokën do të lërë si fushë të shkretë; nuk do të shohësh në të as lugina, as brigje." (Tâ Hâ, 105-107).**

## 7. ju (o njerëz) do të ndaheni në tri grupe:

Pra, atë ditë, njerëzit do të ndahen në tri grupe e jo më tepër: ata që prijnë (më të parët), njerëzit e së djathtës dhe njerëzit e së majtës.

## 8. njerëzit e të djathtës. Kush janë ata të së djathtës?

## 9. njerëzit e së majtës. Kush janë ata të së majtës?

## 10. dhe ata më të parët e më të shquarit. Ata (do të jenë) më të parët e më të shquarit.

Këtu, këto grupe njerëzish, Allahu i ka përmendur si të parenditur në vlerë. Ai së pari i përmendi njerëzit e të djathtës, së dyti njerëzit e të majtës, dhe së treti ata më të parët (ata që prijnë). Mirëpo, kur tregoi për ta në mënyrë të shtjelluar, i renditi në bazë të vlerës që e kanë. Kështu, së pari i përmendi ata që prijnë, së dyti njerëzit e të djathtës, dhe së treti njerëzit e të majtës. Ky lloj shtjellimi i renditur ndryshon nga renditja e pashtjelluar, dhe njëkohësisht është prej mënyrave elokuente të të shprehurit.

## 8. njerëzit e të djathtës. Kush janë ata të së djathtës?

Allahu i Lartësuar po tregon se njëri prej këtyre grupeve do të jenë njerëz të së djathtës. Pastaj tha: **"Kush janë ata të së djathtës?".** Me lejen e Allahut, do të vijojë përmendja e tyre në mënyrë të hollësishme.

## 9. njerëzit e së majtës. Kush janë ata të së majtës?

Domethënë: ata janë njerëz fatkeq (të pafat). Gjithashtu edhe përmendja e tyre në mënyrë të hollësishme do të vijojë më poshtë.

## 10. dhe ata më të parët e më të shquarit. Ata (do të jenë) më të parët e më të shquarit.

Ky është grupi më i mirë. Ndër analizat më të sakta që i janë bërë kësaj fjalie është se pjesa: **"dhe ata më të parët e më të shquarit"** është kryefjalë, ndërsa pjesa tjetër: **"Ata (do të jenë) më të parët e më të shquarit"** është kallëzues. Me fjalë tjera, ata që kanë prirë me punë të mira (në dynja) do të jenë më të parët që do të shpërblehen në ahiret.

## 11. Ata janë të afërtit,

Domethënë: të afërtit tek Allahu i Madhërishëm. Pra, ata do të jenë në xhenetet më të larta. Xhenetet më të larta janë ato më të afërtat me të Gjithëmëshirshmin, sepse sipër Firdeusit, që është grada më e lartë e xhenetit, është Arshi (Froni) i Allahut. **"Ata janë të afërtit".** Allahu ua përmendi pozitën para vendbanimit, sepse siç thuhet në një shembull: "(Zgjidhe) fqinjin para shtëpisë." Dhe siç lexojmë në Kuran për gruan e faraonit: **"O Zoti im! Ndërtoma një banesë tek Ti...".** Pra, ajo së pari e përmendi fqinjësinë, e pastaj tha: **"...në Xhenet" (Et-Tahrîm, 11).**

Ndërsa këtu, Allahu po thotë: **"Ata janë të afërtit"** para se t'ua përmend shpërblimin, sepse afërsia e tyre me Allahun e Madhërishëm është më e lartë se çdo gjë tjetër. Allahu na bëftë prej tyre!

## 12. në kopshtet e kënaqësisë.

Domethënë do të jenë në këto vende madhështore, ku ekzistojnë gjëra që syri nuk i ka parë, veshi nuk i ka dëgjuar dhe zemra nuk i ka përfytyruar. Allahu ia ka atribuuar kënaqësinë xheneteve, sepse banori i tyre përjeton kënaqësi me trupin dhe me zemrën e tij. Ashtu siç thotë Allahu në suren El-Insân: **"Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura. Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim." (El-Insân, 10-11).** Domethënë shkëlqim në fytyrë dhe gëzim në zemër. Kështu, ata i përjetojnë dy kënaqësi: atë të trupit dhe të zemrës. Në Kuran lexojmë: **"Ata do të stolisen aty me byzylykë të artë dhe inxhi e rrobat e tyre do të jenë prej mëndafshi." (El-Haxhxh, 23 dhe Fâtir, 33).** Dhe: **"Atje do të keni çfarë t'ju dëshirojë zemra dhe çfarë të kërkoni."** (Fussilet, 31). Këto, po ashtu, janë kënaqësi në trup; si dhe kënaqësi tjera që do të përjetohen në Xhenet, që i ka përmendur Allahu i Madhërishëm. Sikur të mos kishte kënaqësi tjetër në Xhenet, përveç asaj se njeriu që hyn në të do jetë i përjetshëm e nuk do të vdesë kurrë; do të jetë i shëndoshë përherë dhe nuk do të sëmurët kurrë; do të jetë i ri përherë dhe nuk do të plaket kurrë, do të mjaftonte. Mirëpo, dihet se mbi tërë këtë (shpërblim) është shikimi në Fytyrën e Allahut të Madhërishëm, ashtu siç thotë Ai: **"Ata që bëjnë vepra të mira, do të kenë shpërblimin më të mirë (Xhenetin), madje edhe më tepër!" (Jûnus, 26).**

Do të thotë më tepër se shpërblimi më i mirë. Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e interpretoi "shtesën" me "shikimin në Fytyrën e Allahut". (Përcjellë nga Muslimi). O Allah! Na bëjë prej atyre që shikojnë në Ty në kopshtet e kënaqësisë!

## 13. Shumica e tyre janë prej të lashtëve,

Është thënë se me këtë kihen për qëllim ummetet e kaluara.

## 14. ndërsa një pakicë prej brezave të mëvonshëm.

Domethënë: prej ummetit të Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Sipas kësaj thënieje, pakica e këtyre njerëzve në këtë ummet është duke marr në konsideratë numrin e madh të popujve të mëparshëm. Pra, nuk është fjala se, pjesëtarët e popujve të mëparshëm, të cilët do të hyjnë në Xhenet, duke marr parasysh secilin profet, janë më shumë se ata që do të hyjnë në të prej këtij ummeti. Po ashtu është thënë se, "të lashtët" janë të parët e këtij ummeti, domethënë: shumica e tyre janë prej të lashtëve të këtij ummeti, ndërsa një pakicë prej pjesëtarëve të mëvonshëm të tij. Ky është mendimi i saktë, madje është një gjë që patjetër duhet të thuhet, sepse Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) thotë: **"Vërtet, unë shpresoj që ju të jeni gjysma e banorëve të Xhenetit." (Buhariu dhe Muslimi).** Ndërsa, në një hadith tjetër lexojmë: **"Banorët e Xhenetit janë**

**njëqind e njëzet safe/shkallë, tetëdhjetë prej të cilave janë nga ky ummet." (Ebu Nu'ajmi në El-Hilje, nr. 239 dhe Tirmidhiu, nr. 2546. Shejh Albani e ka vlerësuar si sahih në Sahih Xhami'is-Sagîr, nr. 2526).** Andaj, duke u mbështetur në aludimin e këtyre haditheve, nuk është e saktë të thuhet se ata janë një pakicë nga ky ummet dhe shumë prej të parëve, por themi se, shumica e tyre janë prej të lashtëve të këtij ummeti, ndërsa një pakicë prej brezave të mëvonshëm të tij.

## 15. Ata do të qëndrojnë në divane të stolisura me ar e gurë të çmuar,

Divani shërben për t'u ulur apo për t'u shtrirë (për të fjetur) në të. Dijetarët kanë përmendur se ato do të jenë të endura (qëndisura) nga ari.

## 16. të mbështetur në to përballë njëri-tjetrit.

Pra, të mbështetur në to me duart dhe shpinat e tyre. Kështu, ata ndiejnë rehati në duar dhe në shpinë. **"përballë njëri-tjetrit",** domethënë me fytyrë të kthyer njëri kundrejt tjetrit. Ky ajet tregon për gjerësinë e atij vendi, gjë që edhe është e tillë, ngaqë, nëse vendi është i ngushtë, njerëzit s'kanë mundësi të rrinë ballë për ballë. Xheneti është i gjerë sa qiejt dhe Toka. Kush mundet t'i del përtej një qielli të vetëm? Aq më tepër kur gjerësia e Xhenetit është sa shtatë qiejt, ndërkohë që qiejt janë njëri mbi tjetrin?! Sa herë që diçka

është sipër diçkaje tjetër, atëherë rrethi i tij është më i gjerë. Andaj, kush mundet t'i përfshijë të gjitha këto, përveç Allahut të Lartësuar? Pra, ata do të jenë ballë për ballë, për shkak se vendet e tyre janë të gjera dhe për shkak të edukatës së tyre të përkryer, e cila nuk i lejon t'ia kthejnë shpinën njëri-tjetrit. Të gjithë janë të edukuar dhe me zemra të pastra. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ne do ta heqim urrejtjen nga zemrat e tyre; ata do të rrinë ulur si vëllezër përballë njëri-tjetrit në divane." (El-Hixhr, 47).** Për këtë arsye, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ndaloi që myslimanët t'ia kthejnë shpinën njëri-tjetrit . (Buhariu dhe Muslimi). Kthimi i shpinës mund të jetë me zemër: kur secili e merr një drejtim të caktuar, dhe me trup, i cili nuk duhet të ekzistojë përveçse kur ka nevojë apo në raste të domosdoshme. Mirëpo, kurdo që mundësohet të ndenjurit përballë njëri-tjetrit, atëherë kjo është më e mirë. Kështu, kur dikush të flet me shpinë të kthyer, a është dëgjimi dhe dashuria jote për të e njëjtë sikur të flet me fytyrë nga ti? Kjo është një gjë që shihet dhe është e mirënjohur. Pra, banorët e Xhenetit qëndrojnë në divane të stolisura me ar, të mbështetur në to përballë njëri-tjetrit, dhe, duke qenë në këtë gjendje:

## 17. Do tu sillen rreth (për shërbim) djelmosha të pavdekshëm,

Domethënë janë krijuar për të qenë të përjetshëm. Ata janë djelmosha të rinj, që, kur i shikon, të duken si

margaritarë të shpërndarë, për shkak të bukurisë, cilësive, numrit të madh dhe shpërndarjes së tyre nëpër mbretërinë e zotërinjve të tyre. Nëse këta djelmosha, kur i shikon, të duken si margaritarë të shpërndarë, atëherë, çfarë mendon për dukjen e zotërinjve të tyre? Pra, ata janë shumë më të bukur.

## 18. me kupa, ibrikë dhe gota me pije të kulluar, që rrjedh

Domethënë: me verë të kulluar që rrjedhë.

## 19. e prej së cilës nuk do t'u dhemb koka dhe nuk do t'u humbë mendja,

Ndryshe nga vera e kësaj bote, e cila shkakton dhimbje të kokës dhe dehje.

## 20. e me fruta të cilat do t'i zgjedhin vetë

Kjo fjali është e lidhur me fjalinë para saj: **"me kupa, ibrikë..."**. Do të thotë: djelmoshat do t'u sillen rreth me fruta të cilat do t'i zgjedhin vetë (banorët e Xhenetit), për shkak të pamjes, aromës dhe shijes së mirë që e kanë ato. Pra, këto fruta kanë pamje, aromë dhe shije të mirë, ngaqë Allahu thotë: **"të cilat do t'i zgjedhin vetë"**. Njeriu nuk e urren ndonjë gjë, veçse për shkak të shëmtisë së saj në pamje, apo në aromë, apo në shije. Ndërsa, frutat e Xhenetit

janë me ngjyrë, madhësi, aromë dhe shije të mirë. SubhanAllah! Atyre u jepen fruta në ngjashme në ngjyrë, madhësi dhe aromë, mirëpo, shija e tyre është e ndryshme. Dhe kjo ia shton njeriut edhe më shumë gëzimin, lumturinë dhe besimin në fuqinë e Allahut të Madhërishëm.

## 21. dhe mish shpendësh që ua ka ënda.

Pra, këta djelmosha u sillen rreth (i shërbejnë) me mish shpendësh. Është përmendur mishi i shpendëve, ngaqë është prej mishrave më të këndshëm dhe më të shijshëm. Ku ushqehet ky zog? Ne nuk na takon të pyesim për këtë, ngaqë çështjet e fshehta (gajb) duhet t'i besojmë pa pyetur për to. Andaj themi: nëse këta zogj kanë nevojë të ushqehen, atëherë, sa i shumtë është ai ushqim i tyre, sepse janë në Xhenet. E, nëse s'kanë nevojë për t'u ushqyer, atëherë themi se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

## 22. Për ta ka edhe hyri symëdha,

Do të thotë: hyri të bardha me sy të bukur e të mëdhenj.

## 23. të ngjashme me margaritarët e ruajtur mirë,

Do të thotë të ngjashme me margaritarët e mbuluar, në mënyrë që të mos i prish dielli, apo ajri, apo pluhuri. Kështu, ata janë të pastër dhe llogariten prej më të mirëve.

## 24. si shpërblim për atë që kanë punuar.

Do të thotë si shpërblim për shkak të punëve që i kanë bërë dhe jo si kthim i asaj që kanë punuar. Sepse Profeti (sal-lAllahua alejhi ue sel-lem) thotë: **"Askush nuk do të hyjë në Xhenet me punët e tij."** Thanë: "As ti, o i Dërguar i Allahut?" Ai tha: **"As unë, përveç nëse Allahu më mbulon me mëshirën e Tij." (Buhariu dhe Muslimi).** Pra, kuptimi i ajetit është: si shpërblim për shkak të punëve që i kanë bërë dhe nuk është fjala për kthim, sepse, sikur Allahu i Lartësuar të dëshironte të përdorte këtë raport me ne, atëherë, një nimet i Tij do t'i mbulonte të gjitha punët tona. Allahu thotë: **"Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni dot."** (Ibrahim, 34). Andaj, ki vëmendjen!

## 25. Aty nuk do të dëgjojnë biseda të kota, as fjalë gjynahesh,

Pra, banorët e Xhenetit nuk dëgjojnë fjalë të padobishme dhe as fjalë që të bëjnë të mëkatosh. Kështu, Xheneti s'është vend i fjalëve të kota e të ulëta.

## 26. por vetëm fjalët "Paqe, paqe"!

Domethënë, aty dëgjojnë vetëm fjalë të mira, të cilat fusin lumturi e gëzim në mesin e banorëve të Xhenetit. Allahu na bëftë prej tyre!

## 27. E njerëzit e së djathtës. Kush janë ata të së djathtës?

Ky është niveli i dytë, nën të parin. Fjalia pyetëse: **"Kush janë ata të së djathtës?"** është për të shprehur mahnitje dhe glorifikim. Do të thotë: Ç'farë njerëz janë ata se?!

## 28. Ata do të qëndrojnë në mes të lotusve pa gjemba

Lotusi është një pemë e njohur. Hija e tij është e freskët dhe tonike. Mirëpo, lotusi i Xhenetit ndryshon nga ai i kësaj bote; emri është i përbashkët, ndërsa kuptimi është i ndryshëm. Ashtu siç thotë Allahu: **"Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë." (Es-Sexhde, 17).** Andaj, sikur gjërat e Xhenetit të ishin të ngjashme me ato të kësaj bote, ne do t'i dinim ato.

## 29. dhe bananeve të mbushura me fruta,

Do të thotë trupat e tyre janë përplot me fruta.

## 30. nën hije të gjera,

Do të thotë nën hije pa fund, sepse në Xhenet s'ka Diell, përkundrazi, i tëri është hije. Disa nga selefët e kanë përshkruar këtë hije duke thënë se është sikur drita afër lindjes së Diellit; Toka është e mbushur me dritë, mirëpo

Dielli nuk duket askund. Pra, ajo është një hije e gjerë (zgjatur) në hapësirë dhe kohë.

## 31. pranë një uji rrjedhës,

Domethënë, pranë një uji që rrjedh vazhdimisht, ashtu siç thotë i Lartësuari: **"Në ta do të ketë dy burime që rrjedhin."** Përveç ujit do të ketë edhe lumenj tjerë prej mjalti, qumështi dhe vere. Pra, janë katër lloje lumenjsh. Është përcjellë se këta lumenj nuk rrjedhin nëpër shtretër. Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) në Nunijen e tij shkruan:

*Lumenjtë e tij (Xhenetit) shtretër nuk kanë*
*I përlëvduar qoftë Ai që nga vërshimi i mban*

Nëse dikush thotë: "A është e mundur kjo?!" Ne i përgjigjemi: Mos flit për këtë, përkundrazi, besoji, sepse lajmeve mbi të fshehtën (gajbin) s'ka mundësi t'u shtrohet kjo pyetje. A nuk tregoi Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) se Allahu i Lartësuar zbret në qiellin e kësaj bote, kur të mbetet pjesa e tretë e fundit e natës? (Buhariu dhe Muslimi). Përgjigjja: Gjithsesi, dhe është obligim të besojmë në këtë e të mos themi: "Si?" apo: "Përse?", ngaqë çështjet e gajbit janë të pohuara në Kuran dhe Sunet, andaj, mos pyet kësisoj, sepse perceptimi i tyre është i pamundshëm. Përkundrazi thuaj: "I kam besuar Allahut dhe të Dërguarit të Tij", pastaj përqendrohu në këtë.

## 32. dhe mes frutave të llojllojshme (të shumta),

Fjala el-fâkihe në gjuhën arabe është çdo ushqim apo pije përmes të cilit njeriu dëfrehet. Sepse ka prej ushqimeve dhe pijeve që nganjëherë janë të domosdoshme në mesin e njerëzve, me të cilat nuk dëfrehesh, por ato janë të domosdoshëm për të mbetur gjallë. Ndërsa, në disa raste tjera, ushqimi dhe pija shërbejnë për t'u dëfryer njeriu me to.

**"të llojllojshme (të shumta)".** Do të thotë, këto fruta i gjen në çdo kohë. Ndërsa frutat e dynjasë kanë stinë të caktuara dhe pastaj përfundojnë. Për këtë arsye tha:

## 33. të cilat kurrë nuk sosen, as nuk janë të ndaluara;

Do të thotë janë të pranishme në çdo kohë, dhe: **"as nuk janë të ndaluara";** domethënë askush nuk i ndalon. Përkundrazi Allahu i Lartësuar thotë: **"Frutat e të cilit do t'i kap lehtë." (El-Hâkka, 23).** Aq sa nëse njeriu e lakmon frutën që e ka sipër, dega i lëshohet derisa t'i vije përpara, pa kurrfarë mundi nga ana e tij. Frutat e kësaj bote janë të tilla që sosen me kalimin e kohës, dhe të ndaluara; nuk mund të hysh në kopshtin e dikujt pa lejen e tij. Ndërsa në ahiret, jo.

## 34. dhe në shtroje të ngritura (ku i presin hyrijet),

Pasi që hyritë symëdha janë me njeriun nëpër shtroja (shtretër), Allahu tha:

## 35. të cilat Ne i kemi krijuar në një formë të veçantë,

Do të thotë, i kemi krijuar në një formë të habitshme, të jashtëzakonshme dhe mahnitëse (unike). Pastaj e sqaroi këtë formë krijimi dhe tha:

## 36. dhe i kemi bërë ato virgjëresha,

Do të thotë, këto bashkëshorte mbesin të virgjëra, sado që bashkëshorti i tyre ka kontakt me to. Allahu thotë: **"Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është që t'i thotë asaj "Bëhu!" - dhe ajo bëhet." (Jâ Sîn, 82).** Kur gruas së kësaj bote bashkëshorti i saj ia merr virgjërinë, ajo më nuk i kthehet, ndërsa në ahiret, po.

## 37. të dashura për bashkëshortët e tyre, të një moshe,

Kjo tregon për dëfrimin e përsosur; pra, kur gruaja ndërmerr gjëra që e bëjnë të dashur dhe e afrojnë tek burri, dhe kur e josh atë me veten e saj. Po ashtu, kur bën çdo gjë që e obligon dashurinë e tij për të. **"të një moshe"** domethënë, nuk ndryshojnë në moshë.

## 38. për njerëzit e së djathtës.

Pra, kjo kënaqësi shpirtërore dhe trupore që u përmend është për njerëzit e së djathtës.

## 39. Janë shumë nga të lashtët

## 40. e shumë edhe nga të mëvonshmit.

Këta janë njerëzit e së djathtës, të cilët janë në nivelin e dytë. Në vendin e parë janë ata më të parët e më të shquarit, për të cilët Allahu i Lartësuar tha: **"Shumica e tyre janë prej të lashtëve, ndërsa një pakicë prej brezave të mëvonshëm."** Domethënë, shumica e tyre janë prej të lashtëve të këtij ummeti, ndërsa një pakicë prej brezave të mëvonshëm të tij. Kjo sepse brezi më i mirë i këtij ummeti është ai i pari, brezi i Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), pastaj i dyti, pastaj i treti, pastaj, mirësia fillon të bjerë. Ndërsa, për njerëzit e së djathtës, Allahu tha: **"Janë shumë nga të lashtët e shumë edhe nga të mëvonshmit."** Do të thotë: një grup prej këtyre dhe një grup prej këtyre.

Më tutje, Allahu përmendi grupin e tretë dhe tha:

## 41. Po njerëzit e së majtës. Kush janë ata të së majtës?

Ata janë jobesimtarët dhe mynafikët.

## 42. Ata do të jenë në afshin përcëllues të zjarrit dhe ujit të valuar

Ky grup do të jetë në një nxehtësi të madhe, Allahu na ruajt. Në shumë ajete, Allahu ka sqaruar se si do të jetë ajo. Ai thotë: **"Ata që s'besojnë në shenjat Tona, Ne padyshim, do t'i djegim në zjarr. Sapo t'u digjet lëkura, Ne do t'ua ndërrojmë atë me lëkurë tjetër, për të përjetuar dënimin. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë." (En-Nisâ', 56).** Po ashtu, Allahu ka treguar se: **"… mbi kokat e tyre do të hidhet ujë i valuar, me të cilin do t'u shkrihen ç'kanë në barqe dhe lëkura. Për ata ka kamxhikë prej hekuri." (El-Haxhxh, 19-21).**

**"dhe ujit të valuar",** pra ata, Allahu na ruajt, janë të rrethuar me nxehtësi nga të gjitha anët.

## 43. dhe nën hijen e një tymi të zi,

Pra, nën hijen e një tymi absolut, të cilën Allahu e përshkroi:

## 44. e cila nuk do të jetë as e freskët e as e këndshme.

Pra, nuk është e freskët e t'i mbrojë nga nxehtësia, siç është e zakonshme për hijen, dhe as e këndshme, me pamje të mirë, nën të cilën kënaqen dhe pushojnë. Kjo ngase ai është një tym me pamje të urryer dhe i nxehtë. Nga Allahu kërkojmë shpëtim! Më tej, Allahu e sqaroi gjendjen e tyre të përparshme (në këtë botë) dhe tha:

## 45. Ata, para kësaj, jetonin në luks

Domethënë, sa ishin në dynja, Allahu u dha bollëk në trupa dhe ua mundësoi kënaqësitë trupore, përmes të cilave arritën në shkallën e luksit (zhytjes në dëfrime/teprimit), mirëpo, kjo nuk u solli asnjë dobi, Allahu na ruajt, dhe nuk i shpëtoi nga zjarri.

## 46. dhe në vazhdimësi bënin mëkatin e madh,

Mëkati i madh është shirku. Allahu thotë: **"Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe." (Lukmân, 13).** Ata, përveç kësaj, e mohonin edhe ringjalljen:

## 47. duke thënë: "Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi pluhur e eshtra, vërtet do të ringjallemi?!

## 48. Vallë, edhe të parët tanë të lashtë?!"

Pra, ata mohonin fuqishëm një gjë të tillë dhe thoshin: "A do të ringjallemi pasi eshtrat tanë të jenë kalbur dhe bërë pluhur? A do të ringjallen edhe baballarët tanë të lashtë?" Për këtë arsye, ata duke sjellë dëshmi për pamundësinë e kësaj thoshin: **"Ringjallni të parët tanë, nëse thoni të vërtetën!" (El-Xhâthije, 25).** Kjo është një dëshmi e kotë (e paqëndrueshme), sepse atyre nuk u thuhet se ju do të ringjalleni sot, por në Ditën e Kiametit. Andaj, si sfidoni

duke thënë na i sillni etërit tanë të lashtë? Dita e Fundit nuk është sikur dita e sotshme, që të thoni këto fjalë duke sfiduar me to. Ne themi se kjo do të ndodhë në Ditën e Kiametit. Allahu i Madhërishëm tha:

49. Thuaju (o Muhamed): “Me siguri, edhe të parët, edhe të mbramët,

50. do të tubohen në një ditë të caktuar.

Të gjithë: të parët dhe të mbramët do të ringjallen në një fushë të vetme; të gjithë e dëgjojnë thirrësin dhe të gjithë e shohin njëri-tjetrin. Nuk ka male dhe as drunj; Toka nuk e ka më formën e rrumbullakët, përkundrazi do të zgjatet e do të bëhet e sheshtë; njeriu e sheh më të largëtin ashtu siç e sheh më të afërtin. Mirëpo tani, pasi që Toka është e rrumbullakët, s’mund ta shohësh atë që e ke larg, ngaqë ai është më ulët se ti. Por, në Ditën e Kiametit, Toka rrafshohet dhe bëhet si lëkurë e zgjatur. Kështu, të gjitha krijesat do të ringjallen në këtë fushë.

**"në një ditë të caktuar"** do të thotë të caktuar (të ditur vetëm) tek Allahu i Madhërishëm, për shkak të ajetit: **"Ata të pyesin ty (Muhamed) rreth Orës (së Kiametit). Thuaju: “Atë e di vetëm Zoti im." (El-A'râf, 187).**

## 51. Dhe atëherë ju, o të humbur, mohues,

**"Dhe atëherë ju"** do të thotë pas ringjalljes. **"o të humbur, mohues",** të humbur në vepër, kështu që nuk veprojnë dhe mohues të lajmeve (të Kuranit), andaj dhe nuk besojnë, Allahu na ruajt!

## 52. me siguri që do të hani nga pema e zekumit,

Do të thotë, nga pema e llojit zekum. Është quajtur zekum ngaqë kur njeriu e kafshon atë e sjellë nëpër gojë, sepse shumë vështirë përpihet.

## 53. me të cilën do të mbushni barkun.

Ata do t'i mbushin barqet me këtë pemë, edhe pse ajo është e hidhët, me erë të keqe dhe me pamje të shëmtuar. Mirëpo, për shkak të urisë së madhe, ata detyrohen ta hanë atë. Ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar: **"...ku do të pinë ujë të qelbur të cilin do ta gjerbin e nuk do të mund ta gëlltisin. Vdekja do t'u vijë atyre nga të gjitha anët, por nuk do të vdesin." (Ibrâhîm, 16-17).** Pra, ata hanë nga kjo pemë dhe i mbushin barqet me të; kanë nevojë tepër të madhe për ushqim, derisa edhe i mbushin barqet me gjëra që i urrejnë. Kjo për t'ua shtuar edhe më shumë dënimin, Allahu na shpëtoftë! Pasi t'i kenë mbushur barqet me këtë ushqim, shtohet nevoja e tyre për ujë. Andaj, si do të pinë? Allahu i Lartësuar thotë:

## 54. Pastaj do të pini ujë të valuar,

Pinë ujë të valuar, pasi që  kërkojnë ndihmë për një kohë të gjatë. Allahu e përshkroi këtë ujë dhe tha: **"…do t'u jepet një ujë si xehja e shkrirë, që do t'ua përcëllojë fytyrat. Sa pije e tmerrshme është ajo e sa strehim i keq është ai (zjarri)!" (El-Kehf, 29).** Dhe tha: **"...do t'u jepet ujë i valuar, që ua copëton zorrët." (Muhammed, 15).** Vëllai im, ndalu për një çast këtu dhe mendo: kur ata e afrojnë ujin tek fytyra, ai ua përcëllon ato, ndërsa kur e fusin brenda barqeve, ua copëton zorrët. Dhe, megjithëkëtë, ata e pinë furishëm atë:

## 55. madje do të pini ashtu siç pi deveja e etshme".

Deveve të etshme nuk u shuhet etja me pak ujë. Pra, ata, do të mbushin barqet me pemën e zekumit, pastaj do të pinë ujë të valuar, ashtu siç pi deveja e etshme. E lus Allahun të më mbrojë mua dhe ju nga zjarri!

## 56. Kështu do të jetë gostia e tyre në Ditën e Llogarisë!

Pra, kështu do të priten ata (në atë ditë). Ndryshe nga besimtarët, gostia e të cilëve do të jenë xhenetet e Firdeusit: **"Me të vërtetë, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë për banesa kopshtet e Firdeusit." (El-Kehf, 107).**

Më tej, Allahu i Lartësuar tha:

## 57. Ne ju krijuam – e pse nuk e pranoni të vërtetën?

Kjo është një çështje që askush nuk e konteston: do të thotë se Allahu është Krijuesi ynë. Bile edhe idhujtarët, të cilët adhurojnë të tjerë krahas Allahut, kur të pyetën: "Kush ju krijoi?" ata përgjigjen: "Allahu". **"Ne ju krijuam"** do të thotë: herën e parë, **"e pse nuk e pranoni të vërtetën?"** se do të riktheheni herën e dytë. Pra, pasi që ata besojnë se Ai, i Cili i krijoi herën e parë është Allahu, e kanë detyrë, po ashtu, të besojnë në përsëritjen e krijimit. Kjo ngaqë Ai i Cili është i fuqishëm të krijojë herën e parë, është më parësore që të ketë fuqi ta rikthejë krijimin. Ashtu siç thotë i Lartësuari: **"Ai e zë fill krijimin dhe Ai e përsërit atë e për Atë kjo është edhe më e lehtë." (Er-Rûm, 27).** Dhe thotë: **"Dhe se Atij i takon krijimi tjetër." (En-Nexhm, 47).**

Më tej, Allahu i Lartësuar solli si shembuj gjërat në të cilat është ekzistenca, jetesa dhe kënaqësia jonë. Ai tha:

## 58. A e keni parë farën (lëngun) që e hidhni?

## 59. A jeni ju që e krijoni atë apo jemi Ne krijuesit e saj?

Do të thotë: më tregoni për spermën e cila del nga ju: a jeni ju që e krijoni atë apo Allahu? Përgjigja: Allahu i Madhërishëm është Ai që e krijon atë, dhe kështu ajo del ndërmjet shtyllës kurrizore dhe brinjëve. Po ashtu Allahu është Ai që e krijon atë në mitër, krijim pas krijimi (fazë pas

faze). Pra, ne nuk e shpikim këtë spermë dhe nuk e formojmë/zhvillojmë atë në mitër, përkundrazi, kjo i përket Allahut Fuqiplotë. **"A jeni ju që e krijoni atë apo jemi Ne krijuesit e saj?"** Përgjigjja: "Përkundrazi, je Ti o Zoti ynë."

## 60. Ne e caktojmë vdekjen tuaj

Ashtu siç thotë Allahu: **"Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen" (Al I'mrân, 185 dhe El-Enbijâ, 35)**. Patjetër, qoftë edhe profetët dhe të dërguarit (alejhimus-salâtu ues-selâm). Allahu i Lartësuar thotë: **"Para teje (Muhamed), Ne nuk e kemi bërë asnjë të pavdekshëm. Nëse ti vdes, a do të mbesin ata të përjetshëm?!" (El-Enbijâ, 35)**.

**"...dhe askush nuk mund të na pengojë**

## 61. që t'jua ndryshojmë trajtën dhe t'ju rikrijojmë ashtu si nuk e dini (në Ditën e Ringjalljes).

Pra, askush s'mundet dot të na e tejkalojë e të na pengojë që t'jua ndryshojmë trajtën, përkundrazi, Ne jemi të fuqishëm për një gjë të tillë. Allahu Fuqimadh do t'i ndryshojë trajtat tona, do të thotë, do të na krijojë në forma të tjera, dhe atë në Ditën e Kiametit.

### 62. Sigurisht, ju e dini krijimin e parë (prej një pike fare), atëherë përse nuk mendoni?!

Pra, ju u krijuat (zutë fill) në barqet e nënave tuaja, dhe pastaj, Allahu i Madhërishëm u nxori nga hiqi. **"atëherë përse nuk mendoni?!".** Pra, përse nuk mendonit e nuk merrni mësim. Ky është një argument logjik që Allahu i Lartësuar ua parashtron robërve të Vet. Dhe kuptimi i tij është se, Ne u kemi krijuar fillimisht, dhe, pasi që është kështu, atëherë, askush nuk mundet të na pengojë t'ju rikrijojmë herën e dytë.

### 63. A shihni atë që mbillni?

### 64. Vallë, ju e bëni atë që të mbijë apo jemi Ne rritësit e saj?

Domethënë, o mohues të ringjalljes, më tregoni për atë që e mbillni: a ju e bëni atë që të mbijë pasi që ishte kokërr, apo Ne jemi rritësit e saj? Përgjigjja: "Përkundrazi, je Ti o Zoti ynë, Ai që e mbinë atë derisa të bëhet bimë." Ashtu siç thotë i Madhërishmi: **"Me të vërtetë, Allahu është Ai që farën dhe bërthamën e bën të mugullojë (shpërthejë)." (El-En'am, 95).** Pra, askush tjetër përveç Allahut, nuk mundet ta shpërthejë kokrrën, në mënyrë që të bëhet bimë, e as bërthamën, në mënyrë që të bëhet pallmë (pemë).

## 65. Nëse duam, Ne e lëmë fyçkë dhe ju do të dëfreheni me fjalë

Allahu i Lartësuar nuk tha: Nëse duam, Ne nuk e nxjerrim atë nga toka, por tha: **"e lëmë fyçkë",** do të thotë, pasi të mbijë e të bëhet bimë, dhe shpirtrat të lidhen pas saj, Allahu e bën fyçkë. Kjo e bën edhe më të rëndë pikëllimin dhe dhimbjen, ngaqë, shpirtrat nuk lidhen pas diçkaje që ende s'ka dalë. E, kur të del nga toka dhe të bëhet bimë, dhe pastaj Allahu ta godasë me ndonjë sëmundje e të mbetet fyçkë, atëherë, pikëllimi do të jetë më i madh. **"dhe ju do të dëfreheni me fjalë"** do të thotë, do të mundoheni që përmes fjalëve ta largoni pikëllimin prej vetes, dhe thoni:

## 66. “Ne jemi të dëmtuar,

Do të thotë, kemi pësuar humbje në këtë bimë e cila u shndërrua në fyçkë. Pastaj filloni e thoni:

## 67. madje jemi krejt të privuar (nga furnizimi)!”

Domethënë, u privuam prej kësaj bime, e cila u bë fyçkë dha na humbi. Më tutje, Allahu i Lartësuar e zhvendosi temën tek një lëndë krejt tjetër, e cila është baza e jetës, pra uji, dhe tha:

## 68. A e shihni ujin që pini?

D.m.th. më tregoni se kush e krijoi dhe shpiku atë?

## 69. Vallë, ju e zbrisni atë prej reve apo Ne e zbresim?

Përgjigjja: "Përkundrazi, je Ti o Zoti ynë." Ngaqë Allahu i Madhërishëm është Ai që na i dërgon retë dhe prej tyre pastaj zbret shiu. Një pjesë e tij mbetet mbi sipërfaqen e tokës, ndërsa atë që e thithë toka, Allahu e bën të burojë, të nxirret nga bunarët dhe të rrjedhë nëpër burime. Pra, zanafilla e ujit që e pimë është tek retë. Për këtë arsye, kur të pakësohen reshjet e shiut në ndonjë vend, pakësohet e shteret edhe uji, dhe pastaj paraqitet nevoja e njerëzve për të.

## 70. Nëse duam, Ne e bëjmë atë të njelmët, andaj përse nuk jeni mirënjohës?!

Do të thotë, e bëjmë me shije të pakëndshme, dhe nuk mund ta pini. Allahu tha: **"Nëse duam, Ne e bëjmë atë të njelmët"** dhe nuk tha: "Nëse duam, Ne e shterim atë, apo nuk e zbresim", ngaqë fakti se ata shohin ujin me sy të ballit, mirëpo, prapëseprapë s'munden ta pinë, është më pikëllues sesa sikur të mos ekzistonte fare. Pra, Allahu i Madhërishëm dëshiron t'i sfidojë me diçka që sjellë pikëllim më të madh në shpirtrat e tyre. **"andaj përse nuk jeni mirënjohës?!"** do të thotë, përse nuk jeni mirënjohës ndaj Allahut që ua zbriti ujin nga retë dhe e bëri atë të ëmbël, të këndshëm, që pihet me shije dhe shpërbëhet shpejtë (në bark)? Më tej, Allahu e zhvendosi çështjen tek një gjë e tretë, përmes së cilit, përgatitet ushqimi dhe uji, pra, zjarri dhe tha:

## 71. A e shihni zjarrin që e ndizni?

## 72. Vallë, ju i keni bërë drutë për të apo Ne i kemi bërë?!

Përgjigjja: "Përkundrazi, je Ti o Zoti ynë." Pra, Allahu e ka krijuar këtë zjarr, të cilin e ndezim, dhe përmes të cilit e përgatisim ushqimin, e ngrohim ujin dhe e përdorim për gjëra tjera.

## 73. Ne e kemi bërë atë përkujtues (të zjarrit të Xhehenemit) dhe, që t'u sjellë dobi udhëtarëve,

Pra, ky zjarr na përkujton zjarrin e ahiretit, edhe pse ky i fundit është më gjashtëdhjetenëntë herë më i fortë se tërë zjarri i dynjasë, për shkak të flakëve tejet të nxehta të tij. **"dhe, që t'u sjellë dobi udhëtarëve"** të cilët e shfrytëzojnë atë për ngrohje dhe për t'u orientuar drejt ndonjë vendi. Sepse në atë kohë, si dhe deri në një kohë të afërt me tonën, njerëzit orientoheshin drejt vendeve përmes zjarrit, të cilin e ndiznin në ndonjë vend të lartë.

## 74. prandaj lavdëroje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!

Do të thotë, lavdëroje Allahun e Madhërishëm me këtë emër, dhe thuaj: "I përlëvduar qoftë Zoti im i

Madhërishëm." (subhâne rabbijel-A'dhîm). Fjala tesbîh do të thotë që Allahu është larg çdo mangësie dhe të mete. Andaj, fjala jote: "SubhânAllâh!" do të thotë: "O Zoti im, unë të zhvesh nga çdo mangësi dhe e metë!". Ndërsa "i Madhërishëm" (El-A'dhîm) ka kuptimin Poseduesi i Madhështisë së skajshme.

Pasi që zbriti ky ajet, Profeti (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) tha: **"Këtë thojeni kur të jeni në ruku",** ndërsa kur zbriti: **"Lavdëro emrin e Zotit tënd, më të Lartit!" (El-A'lâ, 1)** tha: **"Këtë thojeni në sexhde!"** (Pra, subhâne rabbijel-A'lâ) (Ebu Daudi, nr. 869 dhe ibën Maxhe, nr. 887). Andaj, është mirë që njeriu, kur të thotë në namaz: "subhâne rabbijel-A'dhîm" të ndjejë urdhrin e Allahut: **"prandaj lavdëroje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!"** dhe urdhrin e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): **"Këtë thojeni kur të jeni në ruku",** në mënyrë që të bashkojë midis sinqeritetit ndaj Allahut dhe ndjekjes së të Dërguarit (sal-lAllahua alejhi ue sel-lem).

## 75. Betohem në çastin e perëndimit të yjeve,

## 76. - e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit -

Këtu Allahu i Lartësuar po betohet në çastin e perëndimit të yjeve. Betimi është përforcimi i ndonjë gjëje duke përmendur diçka të madhëruar nëpërmjet shprehjeve/mënyrave të veçanta, të cilat janë (shkronjat): vav, ba dhe ta. Ka mospajtime të dijetarëve (Allahu i

mëshiroftë) lidhur me fjalën e Allahut: **"në çastin e perëndimit të yjeve".** Disa prej tyre thanë se ato janë çastet e zbritjes së Kuranit, ngaqë ai ka zbritur pjesë-pjesë (munexh-xhem). Ndërsa, të tjerët thanë se ato janë çastet kur yjet lindin dhe perëndojnë, ngaqë çastet e perëndimit të tyre tregojnë për afrimin e ditës, ndërkaq, ato të lindjes japin shenjë për hyrjen e natës. Ndërrimi i natës dhe ditës është ndër shenjat madhështore të Allahut, të cilën s'ka fuqi të bëjë askush përveç Tij. Pra, (sipas këtij mendimi) Allahu është betuar në shenjat që tregojnë për ardhjen dhe largimin e natës. Po ashtu është thënë se qëllimi me çastin e perëndimit të yjeve janë lëvizjet (pozitat) e tyre. Në kohën e injorancës para-islamike ato madhëroheshin deri në atë masë sa thoshin: "Shiu zbret për shkak të pozitës së yllit". Sido që të jetë, Allahu i Lartësuar u betua në çastin e perëndimit të yjeve për një çështje tejet madhore, siç lexojmë në fjalët e Tij: **"e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit -**

## 77. se ky është vërtet një Kuran fisnik,

Mirëpo, Allahu sqaroi madhështinë e këtij betimi para se të sqaronte atë në të cilën u betua, dhe tha: **"e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit".** Kështu, Allahu ndërhyri me fjalinë **"veç sikur ta dinit"** për të dhënë shenjë se duhet të jemi të zgjuar e ta kuptojmë këtë betim dhe madhështinë e tij. **"se ky është vërtet një Kuran fisnik"** domethënë, libri që i është zbritur Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është **"një Kuran fisnik".** Me fjalën

fisnikëri (el-kerem) kihet për qëllim bukuria, shkëlqimi dhe hijeshia, siç lexojmë në fjalët e Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) kur e dërgoi Mu'adhin (radijAllahu anhu) në Jemen dhe e urdhëroi t'ua sqaronte banorëve të tij se e kanë për detyrë të nxjerrin zekatin e pasurisë së tyre: **"Dhe ki kujdes të mos marrësh nga ta pasuritë fisnike (të çmuara)." (Buhariu dhe Muslimi).** Është fjala për delet e pashme e të hijshme. Kurani është fisnik në shpërblimin e tij: një shkronjë shpërblehet me një të mirë, ndërsa e mira shpërblehet dhjetëfish. Po ashtu, ai është fisnik në ndikimin që e lë në zemra dhe në përmirësimin e tyre: leximi i tij i zbutë zemrat dhe e obligon frikën ndaj Allahut të Lartësuar. Gjithashtu, ai është fisnik në ndikimin që e lë tek njerëzit gjatë thirrjes së tyre tek feja e Allahut, siç thotë Ai: **"Mos i dëgjo mohuesit, por luftoji ata me forcë nëpërmjet këtij (Kurani)." (El-Furkân, 52).** Me pak fjalë, Kurani është fisnik me plotë kuptimin e fjalës.

## 78. në Librin e ruajtur.

Dijetarët patën mospajtime lidhur me Librin e ruajtur, për shkak të fjalës tjetër të Allahut: **"Përkundrazi, ai është një Kuran i lavdishëm, në Pllakën e Ruajtur mirë (Leuhi Mahfûdh)." (El-Burûxh, 21-22).** Kështu, disa prej tyre thanë se, me të kihen për qëllim fletushkat që janë në duart e engjëjve, siç thotë i Lartësuari: **"Pra, kush të dojë, le të marrë këshillë! Ai ndodhet në Faqe të nderuara, të lartësuara, të pastra, në duart e shkruesve (engjëj) të**

**ndershëm dhe të drejtë." ('Abese, 12-16).** Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) këtë mendim e sheh si më të peshuar me argumente, siç lexojmë në librin e tij: "Et-Tibjân fî aksâmil-Kurân". Edhe pse shumica e komentuesve të Kuranit kanë mendimin se fjala është për Pllakën e Ruajtur mirë (Leuhi Mahfûdh).

## 79. Atë (Kuranin) e prekin vetëm të pastrit,

Është fjala për engjëjt, të cilët Allahu i pastroi nga shirku dhe mëkatet. Për këtë arsye, engjëjt nuk bëjnë mëkate, përkundrazi, ata i zbatojnë urdhrat e Allahut, ashtu siç Ai kërkon. Disa komentues të Kuranit dhanë një mendim të çuditshëm kur u shprehën se, fjala: **"Atë (Kuranin) e prekin vetëm të pastrit"** aludon se Kurani duhet të preket vetëm nga ai që është i pastër (me abdes). Mirëpo, ky është mendim i dobët, për të cilin nuk aludon ajeti. (shih vendimin lidhur me prekjen e mus'hafit pa pasur abdes, në fetvatë dhe shkrimet e shejhut, Allahu e mëshiroftë, 11/212). Sepse, sikur të ishte për qëllim një gjë e tillë, atëherë Allahu do të thoshte: "vetëm ata që pastrohen", mirëpo, Ai tha: **"vetëm të pastrit"** domethënë, që Allahu i Madhërishëm i ka pastruar. Pra, ai është një mendim i dobët, dhe, sikur të mos gjendej brenda disa tefsireve që i posedojnë njerëzit, nuk do ta përmendnim, ngaqë është i pavlerë. Pra, mendimi i saktë është se ajeti flet për engjëjt. Nëse themi se qëllimi me "librin e ruajtur" janë faqet në duart e engjëjve, atëherë kjo shihet mjaftë qartë në ajetin: **"Atë (Kuranin) e prekin**

**vetëm të pastrit".** E, nëse thuhet se fjala është për Pllakën e Ruajtur mirë (Leuhi Mahfûdh), atëherë, (themi se) ndodh që të pastrit (engjëjt) ta prekin atë me lejen e Allahut, apo të mos e prekin atë.

## 80. Ai është i zbritur nga Zotit i botëve.

Pra, ky Kuran është i zbritur nga Zoti i botëve; ka zbritur nga Allahu i Madhërishëm, ngaqë është e folmja e Tij, dhe e folmja e Tij është e zbritur e jo e krijuar. Nga ky ajet përfitojmë se Kurani nuk është i krijuar, sepse ka zbritur nga Allahu. Pra, Kurani është fjala e Allahut, dhe të folurit e Tij është prej cilësive të Tij, ndërkohë që cilësitë e Tij nuk janë të krijuara. Fjala e Allahut: **"Ai është i zbritur nga Zotit i botëve"** jep shenjë se ne e kemi për detyrë të punojmë sipas Kuranit, ngaqë Ai i Cili e ka zbritur atë është Zoti i respektuar, Krijuesi dhe Furnizuesi, urdhrave dhe ndalesave të së Cilit duhet t'u bindemi. Fjala **"botëve"** ('alemîn) përfshinë çdokënd përveç Allahut. Janë quajtur 'alemîn ngaqë ata janë 'alem (shenjë) për Krijuesin e tyre. Nëse njeriu ndalet dhe mendon rreth këtij krijimi madhështorë, atëherë ai do t'i tregojë për madhështinë, pushtetin (fuqinë) dhe mëshirën e Allahut të Lartësuar, si dhe për cilësitë tjera të Tij.

## 81. Vallë, një Fjalë tëz tillë ju e mohoni

Do të thotë, pas tërë këtij qartësimi për madhështinë e Kuranit fisnik, ju bëni lëshime para jobesimtarëve dhe heshtni e nuk e sqaroni atë dhe nuk vepроni me të. Kjo është një pyetje qortuese, ngaqë ai që beson se Kurani është **"i zbritur nga Zotit i botëve",** se ai është **"një Kuran fisnik",** se **"atë e prekin vetëm të pastrit"**, e ka për detyrë të flasë e të deklarohet haptazi dhe të mos bëjë lëshime. Allahu thotë në një ajet tjetër: **"Ata dëshirojnë që ti (Muhamed) të bësh lëshime, kështu që dhe ata të bëjnë lëshime." (El-Kalem, 9),** mirëpo kjo s'kishte mundësi të ndodhte. Andaj, besimtari e ka për detyrë të shfaqë fenë e tij dhe të krenohet me të, ndryshe nga gjendja e shumicës së njerëzve sot, fatkeqësisht. Sheh sesi ndonjëri prej tyre kur të ngrihet për të falur namazin, i vije turp nga një gjë e tillë, madje, ndoshta edhe e vonon namazin derisa t'i përfundojë koha, për t'iu përshtatur atyre që nuk falen. Ky është një gabim trashanik. Përkundrazi, njeriu e ka për detyrë të jetë i hapur dhe të mos bëjë lëshime/lajka në fenë e Allahut të Madhërishëm.

## 82. Dhe në vend të falënderimit (të Allahut) për riskun që Ai ju jep juve, përkundrazi ju e mohoni Atë

Do të thotë, furnizimin që ua jep Allahu ju e shndërroni në mohim të Tij, siç thotë i Lartësuari: **"Ata e dinë dhuntinë e Allahut, por pastaj e mohojnë..." (En-Nahl,**

**83).** Këtu bën pjesë edhe rasti kur njeriu, begatinë e Allahut ia atribuon shkakut, duke e harruar shkaktarin (Allahun). Siç thotë ndonjëri prej tyre: "Shiu ka rënë për shkak të këtij ylli." Pra, ai, rënien e shiut ia adreson yllit dhe jo Krijuesit, të Madhërishmit. Kjo vepër bën pjesë në llojet e shirkut, siç tregohet haptazi në hadithin e Zejd bin Halid El-Xhuhenij (radijAllahu anhu) se Profeti (sal-lAll-Allahu alejhi ue sel-lem) ua fali namazin e sabahut në Hudjebije, pas një nate me shi, dhe u tha: **"A e dini se çfarë tha Zoti juaj?"** Të pranishmit thanë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë" Ai tha: **"Zoti juaj ka thënë: "Disa prej robërve të Mi u zgjuan si besimtarë në Mua e disa si mohues."** Shejhu: domethënë u ndanë në dy grupe: besimtarë dhe jobesimtarë. **"Kështu, ai që tha se shiu ra me mirësinë dhe mëshirën e Allahut, ai është besimtar në mua dhe mohues i yllit. Ndërsa, ai që tha se shiu ra për shkak të këtij apo atij ylli, (ai) është jobesimtar në Mua dhe besimtar në yll."** (Buhariu dhe Muslimi).

## 83. Atëherë, përse kur (dikujt) i vjen (shpirti) në grykë

Gryka (fyti) është vendi ku kalon frymëmarrja. Në pjesën e poshtme të qafës janë dy vende: ai nëpër të cilin kalon ushqimi dhe pija, që ndryshe quhet ezofag, dhe tjetri nëpër të cilin kalon frymëmarrja, pra fyti. Fyti përbëhet nga rrathë të butë e të hapur, ndryshe nga ezofagu, i cili është si një zorrë. Kjo është kështu, ngaqë vendi për frymëmarrje patjetër duhet të jetë i hapur, sepse, në të kundërtën,

frymëmarrja do të vështirësohej. Mirëpo, Allahu me mëshirën e Tij e bëri fytin si gyp, por të butë e të rrumbullakët, në mënyrë që njeriu ta ketë lehtë ngritjen dhe uljen e kokës. Ndërsa, ezofagu është sikur zorrët e zakonshme, dhe ushqimi e pija, që janë të forta, e hapin atë kur të kalojnë nëpër të. Allahu e përmendi fytin dhe jo ezofagun, ngaqë fyti është vendi ku kalon frymëmarrja, me ndërprerjen e së cilës njeriu vdes. Andaj, kur shpirti të arrijë në grykë, pra, nga pjesa e poshtme e trupit e deri në këtë vend, në atë moment këputen lidhjet me dynjanë dhe njeriu e kupton se është duke shtegtuar drejt ahiretit dhe duke e lënë dynjanë pas.

## 84. para syve tuaj,

Do të thotë, ju e shihni atë që është duke vdekur dhe vështirësitë e agoninë që e përjeton, dhe s'keni fuqi për t'ia larguar ato, edhe nëse jeni prej më të afërmve dhe më të dashurve të tij. Pra, askush s'mundet ta pengojë daljen e shpirtit kur ai arrin në grykë.

## 85. - ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju, por ju nuk e vini re-

Domethënë, Allahu është më afër fytit të atij që është në çastet e agonisë sesa familja e tij, mirëpo, qëllimi është më afër tij me engjëjt tanë, dhe për këtë arsye tha: **"por ju nuk e vini re".** Nganjëherë, Allahu i Lartësuar ia atribuon

ndonjë vepër Vetes së Tij, atëherë kur atë e kryejnë engjëjt, ngaqë ata janë të dërguarit e Tij. Dhe kjo nuk konsiderohet si shtrembërim i fjalëve të ajetit, por është shpjegim sipas asaj që e kërkon konteksti (i ajetit). Ndodh që dikush të thotë se, ana sipërfaqësore e ajetit **"ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju"** aludon se fjala është për Allahun e Madhërishëm, andaj, përse po ia shtrembëroni kuptimin? Ne i themi se nuk po e shtrembërojmë, por, po e shpjegojmë ashtu siç e kërkon pjesa e dukshme e tij, ngaqë Allahu tha: **"ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju, por ju nuk e vini re".** Kjo aludon se ky i afërt është në po të njëjtin vend (me ne), mirëpo ne nuk e shohim atë. Dhe kjo e bën të patjetërsueshëm faktin se fjala është për afërsinë e engjëjve, për shkak të pamundësisë së një gjëje të tillë sa i përket pozitës (madhështisë) së Allahut të Lartësuar. Po ashtu, sepse kjo afërsi është e kufizuar me gjendjen e agonisë, dhe, ata që janë të pranishëm tek i vdekuri kur ai është duke dhënë shpirt, janë engjëjt, siç lexojmë në Kuran: **"...(engjëj) të cilët, kur ndonjërit nga ju i vjen vdekja, ia marrin shpirtin, duke mos bërë kurrfarë lëshimi." (El-En'âm, 61).**

E, nëse thuhet: "Përse Allahu ia atribuon Vetes veprën, kur bëhet fjalë për engjëjt?" Themi: S'ka asgjë të çuditshme këtu. Allahu ia atribuon Vetes veprën që e kryejnë engjëjt, ngaqë ata janë të dërguarit e Tij. Pra, vepra e tyre është vepër e Tij. A nuk e ke parë fjalën e Allahut të Bekuar e të Lartësuar: **"Mos nxito (o Muhamed) në leximin e Kuranit me gjuhën tënde! Ne e kemi për detyrë t'i**

**mbledhim pjesët e tij e ta lexojmë atë. Dhe, kur ta lexojmë atë, ti përcille leximin e tij!" (El-Kijâme, 16-18).** Fjala është për leximin e Xhibrilit (alejhis-selâm) dhe jo për leximin e Allahut, mirëpo, Ai ia atribuoi Vetes veprën e Xibrilit, ngaqë leximi ndodhi me urdhrin e Tij, dhe është Ai, i Cili e dërgoi me të. Atëherë, **"ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju, por ju nuk e vini re"** do të thotë, engjëjt Tanë janë më afër atij se ju, ngaqë kanë ardhur për t'ia marr shpirtin. Allahu i Lartësuar e ruan njeriun gjatë jetës dhe pas vdekjes së tij. Pra, ka engjëj të cilët, me urdhrin e Allahut, e ruajnë njeriun sa është gjallë. Po ashtu pas vdekjes së tij, ka engjëj që ia marrin shpirtin, e ruajnë atë dhe assesi nuk bëjnë ndonjë lëshim ndaj tij (shpirtit). Pra, ata janë afër atij që është duke vdekur, mirëpo ne nuk i shohim, sepse engjëjt janë një botë e fshehtë që nuk shihet.

## 86. përse pra, nëse nuk do të gjykoheni (në jetën e përtejme),

## 87. ju nuk ia ktheni shpirtin atij? Përgjigjjuni kësaj, nëse thoni të vërtetën!

Do të thotë, përse pra, nëse nuk do të ringjalleni dhe nuk do të shpërbleheni për veprat tuaja, ju nuk ia ktheni shpirtin, nëse thoni të vërtetën? Përgjigjja: Një gjë e tillë s'mund të ndodhë. Atëherë, duhet të besoni në ringjallje dhe në shpërblim/ndëshkim, ngaqë ju s'mundeni ta ktheni shpirtin,

në mënyrë që të mos ndëshkohet. Andaj, besojini bindshëm ringjalljes.

Më tutje, Allahu i Lartësuar i ndau ata që janë në çastet e agonisë në tri grupe, dhe për grupin e parë tha:

88. Kështu, nëse ai (në agoni) është nga ata që janë të afërt (me Allahun),

89. do të ketë prehje, kënaqësi dhe dhunti të Xhenetit.

O Allah na bëj prej tyre! Ata janë që i kanë kryer obligimet dhe gjërat e pëlqyeshme dhe që janë larguar nga haramet dhe nga gjërat e urryera. Me fjalë tjera, ata që e kanë plotësuar fenë e tyre. Të afërtit (me Allahun) janë ata më të parët e më të shquarit, të cilët janë përmendur në fillim të kësaj sureje. Pra, më të parët drejt punëve të mira. **"do të ketë prehje (reuh), kënaqësi (rejhân) dhe dhunti të Xhenetit".** Komentuesit e Kuranit (Allahu i mëshiroftë) patën mospajtime lidhur me fjalën "reuh". Kështu, disa prej tyre thanë se është fjala për prehje (rehati), sepse besimtari, edhe pse e urren vdekjen, ai gjen prehje tek ajo, ngaqë gjatë marrjes së shpirtit ai përgëzohet me reuh, rejhân, dhe me një Zot që nuk është i hidhëruar me të. Kështu, në atë moment, ai gëzohet, ngazëllehet dhe nuk e urren vdekjen, por e do takimin me Allahun e Madhërishëm. Kjo padyshim që është një rehati nga mërzitë, lodhjet dhe brengat e dynjasë. Po ashtu është thënë se fjala reuh ka kuptimin e rahme

(mëshirë), siç thotë Allahu duke treguar për Ja'kûb-in (alejhis-selâm) kur u tha bijve të tij: **"O bijtë e mi, shkoni e kërkoni lajme për Jusufin dhe vëllanë e tij dhe mos e humbni shpresën në reuh-in/mëshirën e Allahut." (Jûsuf, 87).**

Ky kuptim i fjalës është më i përgjithshëm se i pari, ngaqë mëshira është më e përgjithshme sesa rehatia (prehja) apo sesa rehatia pas arritjes së qëllimit. Andaj, kur kuptimi i fjalës është më i përgjithshëm, atëherë, shpjegimi i ajetit sipas tij është më parësorë. Pra, **"do të ketë reuh"** është fjala për mëshirë, dhe, mëshira e përfshinë edhe rehatinë.

**"rejhân"** kanë thënë se ajo është çdo gjë që e kënaq shpirtin dhe nuk është e veçantë vetëm për aromën e mirë, por, çdo gjë në të cilën ka prehje dhe kënaqësi për shpirtin, qoftë ajo ushqim, pije, rrobë, bashkëshorte, aromë. Pra, kjo fjalë i përfshinë të gjitha këto. Po ashtu është thënë se ajeti flet për aromën e mirë, siç është puna me rejhan-in/ borzilokun e njohur, mirëpo kuptimi i parë është më përfshirës, andaj, ajeti shpjegohet sipas tij.

**"dhe dhunti të Xhenetit"** do të thotë Xhenet në të cilin kënaqet. Xheneti është shtëpia, të cilën Allahu e ka përgatitur për miqtë e Tij, Allahu na bëftë prej tyre, ku njeriu kënaqet me trup dhe me zemër. Aty nuk do të lodhet, nuk do të moliset, nuk do të sëmuret, nuk do të trishtohet, nuk do të brengoset (merakoset) dhe nuk do të pikëllohet. Përkundrazi, ai do të jetë në kënaqësi të përhershme. Edhe në dynja ka kënaqësi, mirëpo, ajo është e tillë që vazhdimisht prishet. Ashtu siç shprehet një poet:

*Një ditë në favor tonin dhe një ditë kundër nesh*
*Në njërën ditë shqetësohemi dhe në tjetrën gëzohemi*

Kështu është kjo botë; nëse në njërën prej ditëve gëzohesh, bëhu gati që të nesërmen të goditesh me ndonjë gjë të keqe. E, nëse sot je në gjendje të keqe, atëherë ndodh që të nesërmen të kënaqesh, apo edhe jo. Ndërsa, sa i përket Xhenetit në jetën e pastajme, ai është një vend i kënaqësisë së zemrës dhe të trupit.

## 90. E, nëse është nga njerëzit e së djathtës,

Këta janë që i kanë kryer obligimet dhe i kanë lënë haramet, por, kishin mangësi në veprat e pëlqyeshme dhe në largimin nga gjërat e urryera.

## 91. (ai do të përshëndetet) "Paqe për ty" nga njerëzit e së djathtës.

Do të thotë, shpëtim për ty, që je duke dhënë shpirtin, e që je prej njerëzve të së djathtës. Grupi i parë janë ata të afërtit më Allahun, ndërsa njerëzit e së djathtës, as nuk janë prej atyre që prijnë dhe as ndër të poshtëruarit; janë në mes këtyre dy grupeve, por, megjithatë janë të shpëtuar nga dënimi. Për këtë arsye tha: **"Paqe për ty" (shpëtim për ty) nga njerëzit e së djathtës".** Ky është grupi i dytë. Ndërsa, për grupin e tretë, Allahu tha:

### 92. Por, nëse (ai në agoni) është nga përgënjeshtruesit e humbur,

**"nga përgënjeshtruesit"** e lajmeve (të fesë), **"e humbur"** në vepër; pra as nuk kanë besim dhe as përkushtim (kryerje të veprave). Secili jobesimtar hyn në këtë ajet, madje edhe mynafikët.

### 93. ai do të gostitet me ujë të valuar

Gostia është ajo që i shtrohet mysafirit posa të vijë. Hisja e këtyre njerëzve nga kjo gosti do të jetë uji i valuar me nxehtësi të madhe, Allahu na ruajt.

### 94. dhe do të përcëllohet në Zjarrin e flakëruar (të Xhehenemit).

Pra, do të digjen në zjarrin e flakëruar dhe do të qëndrojnë përgjithmonë në të. Zjarri i flakëruar (el-xhehîm) është prej emrave të Xhehenemit. Allahu na ruajt prej tij!

### 95. Pa dyshim, kjo është e Vërteta e sigurt.

Domethënë, kjo që u përmend deri më tani, se njerëzit do të ndahen në tri grupe **"është e Vërteta e sigurt".** Pra, ajo është e vërteta e pakundërshtueshme dhe e padyshimtë. Të vërtetën e ka thënë Allahu i Madhërishëm, sepse njerëzit s'kanë mundësi të dalin prej këtyre tri grupeve, që janë: të

afërtit me Allahun, njerëzit e të djathtës dhe përgënjeshtruesit e humbur.

## 96. Andaj lavdëroje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!

Do të thotë, pastroje Allahun e Madhërishëm nga çdo mangësi dhe e metë, apo nga ngjasimi i krijesave. Pra, Allahu, për shkak të cilësive të Tij të përkryera, është i pastër nga çdo e metë dhe, po ashtu, i pastër nga ngjasimi i krijesave. Allahu thotë: **"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh-Shûrâ, 11). "Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çdo gjë që gjendet midis tyre për gjashtë ditë, pa ndierë lodhje aspak." (Kâf, 38).**

Kuptimi i ajetit është lavdëroje Allahun duke përmendur emrin e Tij, andaj patjetër duhet të thuhet tesbihu me gjuhë, pra, subhânAllah, dhe nuk mjafton ta lavdërosh Atë vetëm me zemër.

Fjala Zot (Er-Rabb) është Krijuesi, Poseduesi/Sunduesi, Drejtuesi i gjërave. Ndërsa, i Madhërishmi është poseduesi i madhështisë dhe nderit.

Sikur të mos zbriste në Kuran përveç kësaj sureje, atëherë, ajo do të mjaftonte sa i përket nxitjes në punë të mira dhe thirrjes për lënien e punëve të këqija. Në fillim të saj, Allahu i Lartësuar përmendi Ditën e Kiametit: **"Kur të ndodhë Ngjarja (Kiameti)"**, pastaj i ndau njerëzit në tri

grupe: ata që prijnë, njerëzit e së djathtës dhe njerëzit e së majtës. Më tutje, në fund të saj, Allahu e përmendi gjendjen e njeriut në çastin e agonisë, dhe, të gjithë njerëzit i ndau në tri grupe: të afërt me Allahun, njerëzit e të djathtës dhe mohuesit e humbur. Gjithashtu, në këtë sure Allahu përmendi fillimin e krijimit të njeriut dhe atë në fjalët e Tij: **"A e keni parë farën (lëngun) që e hidhni? A jeni ju që e krijoni atë apo jemi Ne krijuesit e saj?".** Ndërmjet gjërave që i përmendi janë edhe risku (furnizimi): ushqimi dhe pija, si dhe gjërat që i bëjnë të përshtatshme ato. Me pak fjalë, kjo është një sure e kompletuar, andaj, është mirë që njeriu të përsiat mbi të kur ta lexojë, ashtu siç duhet përsiat mbi pjesët e tjera të Kuranit. Mirëpo, kjo sure (në veçanti) përfshinë kuptime madhështore. Allahu është Ai që jep suksesin.